# Pyetjet në kulturë kombëtare

1. Cilat festivale muzikore tradicionale kanë karakter gjithëkombëtar?




Festivali i Gjirokastrës 2009

**Festivale muzikore me karakter gjithëkombëtar janë:**
**Festivali folklorik i Gjirokastrës, Festivali i folklorit burimor në Drenas, Festivali i këngës në Radio televizion, Festivali i këngëve qytetare "Zambaku i Prizrenit", Festivali i Ohrit, Festivali i Tetovës "Sharri këndon", etj.**
Pse themi me karakter gjithëkombëtar? Sepse në to marrin pjesë artistë nga të gjitha trojet shqiptare (Shqipëria, Kosova, Maqedonia, Mali i Zi, Lugina e Preshevës, Çamëria si dhe nga diaspora).

2. Përmend titujt e disa baleteve më të njohura shqiptare?



"Halili e Hajria- baleti i parë"

**Baletet më të njohura shqiptare janë:**
**"Halili dhe Hajria", "Shotë dhe Azem Galica", " Cuca e maleve",**
**"Sokoli e Mirusha", "E Bukura More"** etj.
Fjala Balet vjen nga italishtja Balletto-Ballo që do të thotë "valle e vogël". Libret quhet teksti i baletit në bazë të se cilit kompozohet muzika.

3. Drejtuesi artistik i punës për të vënë në skenë një pjesë teatrale ose për të bërë një film quhet?

   A Skenarist
   B Kostumograf
   C Regjisor

**Ky drejtues artistik quhet regjisor.**
Ka shumë regjisorë të njohur shqiptarë. Ja disa: Muharrem Qena, Piro Milkani, Viktor Xhika, Xhanfise Keko, Kujtim Çashku, Isa Qosja, Ekrem Kryeziu, Dhimiter Anagnosti, Gjergj Xhuvani etj.

4. Si quhet piktori i njohur shqiptar i kohës së Rilindjes që pikturoi portretin e "Motrës Tone"?



Kolë Idromeno

**Portretin e "Motrës Tone" e bëri piktori i njohur i Rilindjes sonë Kolë Idromeno.**
Kolë Idromeno ishte piktor, skulptor, fotograf, arkitekt dhe inxhinier i njohur shqiptar. U lind në Shkodër në vitin 1860. Studioi në Venedik. Në vitin 1923 në Shkodër hapi të parën ekspozitë. Mbante letërkëmbim me Vëllezërit Lumier nga Parisi. Hapi ekspozitë në Budapest (1900) dhe New Jork (1939)

5. Sa grupe instrumentesh kemi?

**Instrumentet ndahen në:**
**instrumente me frymë,**
**instrumente me dridhje**
**instrumente me lëkurë.**

6. Në vitin 2010 u mbajt në Prizren festivali i dhjetë ndërkombëtar filmik që tuboi artistë nga gjithë bota. Si quhet ky Festival?

A Polifest
B DokuFest
C ShowFest

**Ky festival ndërkombëtar quhet DokuFest.** Në këtë festival prezantohen filmat e shkurtër dhe dokumentar. Në vitin 2010 konkurruan 180 filma të tillë nga 55 shtete të botës.

7. Operat më të njohura shqiptare janë:

**Operat më të njohura shqiptare janë:**
**“Mrika”, “Goca e Kaçanikut”, Skënderbeu” “Dasma arbëreshe”,”**
Opera është një lloj teatri muzikor. Fjala Operë vjen nga shumësi i fjalës latine Opus që do të thotë veprim, punë. U paraqit së pari në Itali pastaj në Francë e gjetiu.

8. Në vitin 2006 vdiq një piktor i më madh shqiptar. Konsiderohej si një nga piktorët më të mëdhenj të Europës së shekullit XX. Si quhej piktori ynë?



Ibrahim Kodra

**Ky piktor quhej Ibrahim Kodra.**
Kodra u lind në Ishëm të Durrësit në vitin 1918. Në Itali studion artin. Në vitin 1948 hap ekspozitë personale në Romë. Në Romë takohet me Pablo Pikason dhe krijojnë miqësi. Më vonë ekspozon bashkë me Matisse, Dufy, Pikason, Modiglianin etj. Në vitin 1996 merr titullin “Nderi i kombit” në Shqipëri. Ka ekspozuar kudo në Europë e Amerikë. Edhe në Prishtinë ekspozoi. Veprat e tij gjenden në Vatikan, në Romë dhe nëpër koleksionet private anembanë botës. Vdiq në Milano në vitin 2006.

9. Më sa zëra këndohen këngët polifonike shqiptare?




Polifonia labe

**Këngët polifonike shqiptare këndohen me 4 – 14 zëra.**
Këngët polifonike janë pasuri (perla) të kulturës muzikore shqiptare. Për vlerat që kanë UNESKO merr në mbrojtje polifoninë tonë duke e cilësuar si “kryevepër e trashëgimisë gojore të njerëzimit”.

10. Para Luftës së Dytë aktori më i njohur europian ishte një shqiptar nga Durrësi. Aktroi në teatrot më të njohura të Europës dhe vdiq në vitin 1935. Si quhet ky aktor?



Aleksandër Moisiu

**Ky aktor i madh shqiptar quhej Aleksandër Moisiu.**
Origjina familjare e tij ishte nga Kavaja. U lind më 2 prill 1879. Angazhimet e para si aktor lidhen me Pragën e Berlinin. Shumë shpejt pastaj, u bë i njohur në Europë e Amerikë. Ka luajtur Hamletin, Edipin, Jedremannin etj. Ka luajtur edhe në shumë filma. Moisiu vlerësohej shumë, sidomos për zërin e bukur dhe përkushtimin e tij emocional. Pak para vdekjes kërkon shtetësinë shqiptare mirëpo, i refuzohet. I dhanë italianët shtetësi dhe kur vdiq më 1935 i mbushën varrin me lule. U varros në Lugano.

11. Numëro pesë valle popullore që dikush nga ju edhe mund t´i vallëzojë bukur ndoshta ?



Vallja e Rugovës

**Valle popullore shqiptare janë:**
**Vallja e Shotës, Loja me jataganë, Vallja e trimave, Vallja e Rugovës, Vallja e shamive, Vallja e Tropojës , Vallja korçare** etj.

12. Gjeni emrat e katër instrumenteve me dridhje?



Çiftelia



Sharkia



Kitara



Mandolina

**Instrumente me dridhje janë:**
**çiftelia sharkia**
**kitara mandolina**

13. Instrumenti karakteristik shqiptar që përbëhet vetëm prej dy telave quhet:



Çiftelia

**Instrument karakteristik shqiptar është çiftelia.**
Çiftelia ka vetëm dy tela çift. Përbëhet prej kupës, bishtit dhe perdeve. Instrumenti përdoret për të shoqëruar këngët e vallet dhe atë kryesisht te shqiptarët gegë.

14. Në Prishtinë jeton tashmë në moshë të shtyrë një këngëtare që për pesëdhjetë vjet është quajtur më të drejtë Bilbil i Kosovës. Si quhet kjo këngëtare?



Nexhmie Pagarusha

**Këngëtarja e madhe shqiptare që ka fituar epitetin Bilbil i Kosovës është Nexhmie Pagarusha.**
U lind më 7 maj 1933 në Pagarushë të Malishevës. U shkollua për solo kanto pastaj këndoj gjithë jetën muzikë popullore shqiptare e operistike. Ka interpretuar mbi 150 këngë. Bashkë me ansamblin “Shota”është paraqitur brenda e jashtë atdheut. Ishte edhe aktore e njohur. Një këngë e paharruar e saj është “Baresha”. Mori shumë shpërblime ndër to edhe çmimin “Këngëtare e Shekullit”.

15. Si quhej opera e parë shqiptare?



Opera e parë shqiptare “Mrika

**Opera e parë shqiptare quhet ”Mrika”.**
Operën “Mrika “ e shkroi dhe e vuri në skenë në vitin 1958 Prenk Jakova. Ishte nga të parët operist shqiptar. U lind në Shkodër më 1917 dhe vdiq në vitin 1969.

16. Përmend katër gjini të artit figurativ?

**Gjini të artit figurativ janë:**

**piktura** **skulptura**
**arkitektura** **dizajni etj.**

17. Muzika folklorike shqiptare kultivohet kryesisht nga rapsodët popullor. Përmend disa rapsodë të njohur shqiptarë?

**Rapsodë të njohur shqiptarë janë:**

**Dervish Shaqja** **Riza Bllaca**
**Sefë Mleqani** **Sali e Feriz Krasniqi**
**Ymer Riza** **Qamili i Vogël** etj.

18. Si quhet një festival muzikor në Kosovë në të cilin marrin pjesë vetëm femrat krijuese?

**Ky festival quhet ”Kosovarja këndon” dhe mbahet në Ferizaj.**

19. Jashtë Atdheut jetonin dikur por, jetojnë edhe sot shumë piktorë shqiptarë. Përmend disa prej tyre?

**Jashtë atdheut kanë jetuar dhe jetojnë shumë piktorë shqiptarë, si bie fjala: Ibrahim Kodra, Gjelosh Gjokaj, Daut Berisha** etj.

20. Cilat lloje të muzikës njihni?

**Njohim këto lloje të muzikës:**

**muzikën popullore**
**muzikën klasike**
**muzikën argëtuese**
**muzikën xhaz, rok, hip-hop** etj.

21. Kush nga këto personalitete janë kompozitorë?

**Tish Daija, Lorenc Antoni, Shpëtim Saraçi**

**Kompozitorë janë:**

**Tish Daija,**
**Lorenc Antoni**
**Shpëtim Saraçi**

22. Shikoni fotografinë! Si quhet ky ushqim tradicional kosovar dhe si quhet mbulesa metalike e mbuluar me prush e hi  që përdoret për të pjekur këtë specialitet?



**Specialiteti kosovar quhet FLI kurse mbulesa metalike për pjekje quhet Saç.**

23. Çka studion Koreografia?

**Koreografia studion vallet.**
Fjala koreografi vjen prej greqishtes *choreia* që do të thotë "valle" dhe *grapfo* që do të thotë "përshkrim". Pra koreografia studion vallet.

24. Përmend disa instrumente më lëkurë?



Defi


Tupani


Tarabuka

**Instrumente me lëkurë janë:**
**defi,**
**tupani,**
**tarabuka** etj.

25. Cila prej këtyre llojeve të artit është gjini muzikore?

**Gjini muzikore është baleti.**

26. Cili prej këtyre instrumenteve muzikore është instrument me frymë?


Klarineta

**Instrument muzikor me frymë është klarineta.**

27. Grupi i organizuar i këngëtarëve që këndojnë së bashku një këngë a një pjesë muzikore dhe që kanë një drejtues quhet?

A  Kor, B  Sonatë, C  Operë

**Ky grup i organizuar i këngëtarëve quhet Kor.**

28. Çka është akuareli në art figurativ?

**Akuarel quhet një teknikë pikturimi ku ngjyrat  përzihen me ujë dhe pastaj pikturohet në letër.**

29. Përmd disa tituj veprash në gjuhën shqipe të botuara në Suedi?

**Në Suedi janë botuar këto vepra në shqip: Sadulla Zendeli - Daja ("Fjalori suedisht - shqip"), Kosovë Rexha – Bala ("Përpjekje poetike"), Hamdi Gurguri ("Kur takohen flamujt", "Ah Toplicë!")**
**Ullmar Qvick ("Ma shumë heronjë se grurë"),  Dr. Muhamet Shatri ("Kosova gjatë Luftës së Dytë Botërore")  etj.**

30. Si quhet kjo urë që shihni në ekran dhe ku ndodhet?



Ura e Terzive në afërsi të Gjakovës.

**Në fotografi shihet Ura e Terzive që ndodhet mbi lumin Erenik, në afërsi të Gjakovës.**
Ura është ndërtuar në shekullin e XVIII dhe dikur përbënte krahun verior të rrugës së vjetër Egnatia. Është urë impozante e ndërtuar prej esnafit të terezive të Gjakovës.

31. Në cilat universitete shqiptare mund të studiojnë fëmijët tonë sot?

**Në trojet tona sot funksionojnë shumë universitete. Prej tyre do të përmendim këto: Universiteti i Tiranës, i Prishtinës, i Tetovës, i Shkodrës, i Korçës, i Vlorës, i Elbasanit, i Gjirokastrës etj.**
Sot kemi edhe shumë kolegje private si në Kosovë ashtu edhe në Shqipëri.

32. Cilët janë skulptorët më të njohur shqiptarë?

**Skulptorët më të njohur shqiptarë janë: Odhise Paskali, Agim Çavderbasha, Kristaq Rama, Janaq Paço, Mumtaz Dhrami , Shaban Hadëri** etj.

33. Cilët janë piktorët më të njohur shqiptarë?

**Piktorët më të njohur shqiptarë janë: Ibrahim Kodra, Muslim Mulliqi, Abdurrahim Buza, Vangjush Mio, Gjelosh Gjokaj, Guri Madhi, Shyqyri Nimani, Nebi Muriqi, Rexhep Ferri, Zef Toçi, Veli Gërvalla** etj.

34. Cili nga aktorët e mëdhenj botëror ka luajtur rolin e Odiseut?




Bekim Fehmiu

**Rolin e Odiseut e ka luajtur aktori i madh shqiptar me famë botërore Bekim Fehmiu.**
Bekim Fehmiu është lindur në Gjakovë dhe ishte një nga aktorët më të mëdhenj të Ballkanit. Ka luajtur rolin e Odiseut bashkë me Irena Papasin në rolin e Penelopës. Bekimi ka luajtur edhe me Ava Gardner, Gjon Hjustonin, Klaudia Kardinale etj

35. Si quhet ky tip i shtëpisë shqiptare që përdorej për banim dikur?



Kullë shqiptare

**Ku tip shtëpie që përdorej nga shqiptarët quhej Kullë.**
Kulla është unike në arkitekturën shqiptare.

36. Çka paraqet kjo figurë ilire e periudhës neolite që ruhet në Muzeun e Kosovës?


Mbretëresha dardane në fron.

**Kjo figurë paraqet Mbretëreshën dardane në fron.**
Kjo figurë ilire është një dëshmi nga periudha neolite e vitit 3500 para kohës së re. Ruhet në Muzeun e Kosovës dhe quhet Mbretëresha dardane.

37. Në Prishtinë organizohet që 38 vjet një takim i madh studimor për gjuhën, letërsinë dhe kulturën shqiptare. Si quhet ky organizim me karakter studimi?

**Ky organizim studimor quhet:**
**"Seminari për Gjuhën, Letërsinë dhe Kulturën Shqiptare".**
Në seminar vijnë albanologë nga gjithë bota. Është themeluar në vitin 1974 dhe është një nga ngjarjet më të rëndësishme për studimin e letërsisë, gjuhës dhe kulturës shqiptare dhe ndërkombëtarizimin e saj. Gjatë kohës së luftës në Kosovë nuk është mbajtur ky seminar.

37. Si quhet Ansambli Kombëtar i Këngëve e Valleve në Kosovë?


Një valle e Ansamblit Kombëtar Shota.

**Ansambli Kombëtar i Këngëve e Valleve në Kosovë quhet "Shota".**

38. Cilin institucion kulturor më shumë rëndësi paraqet kjo fotografi?


Biblioteka Kombëtare e Kosovës

**Në fotografi shihet Biblioteka Kombëtare e Kosovës.**
Kjo bibliotekë ka një thesar të çmueshëm të librave dhe është biblioteka më hapësirë më të madhe në gjithë trojet shqiptare. Ky objekt është institucion i rëndësishëm i kulturë sonë në përgjithësi. Është e njohur për kupolat e bardha që ka në kulm e që populli i quan plisa.

39. Vallet tona popullore janë pëlqyer edhe nga të huajt. Cili shkrimtar botëror u bëri një përshkrim të bukur valleve tona?



Bajroni me kostume shqiptare

**Vallet tona popullore u pëlqyen shumë nga shkrimtari i madh anglez Lord Bajroni. Në veprën "Childe Harold" ai u bëri një përshkrim piktoresk valleve tona.**
Bajroni vizitoi Shqipërinë. Ishte për disa net mysafir i nderuar në sarajet e bukura të Ali Pashë Tepelenës.

40. Cilët artistë shqiptarë janë bërë shumë të njohur në botë me rolet e tyre filmike?

**Ka shumë artistë shqiptarë që janë bërë të njohur në botë me rolet e tyre filmike si bie fjala: Aleksandër Moisiu, Bekim Fehmiu, Vëllezërit Belushi, Eliza Dushku, Sten Dragoti, Timo Flloko, Faruk Begolli, Enver Petrovci, Arta Dobroshi etj.**
Në Suedi kemi Fortesa Hotin-vajzën shqiptare që luajti me sukses në serialin e pëlqyer suedez "Andra Avenyn".


A. Moisiu


B. Fehmiu


Xh. Belushi


E. Dushku


S. Dragoti


T. Flloko


F. Begolli


E. Petrovci


A. Dobroshi

41. Në Skåne të Suedisë është shumë aktiv një klub futbollistik shqiptar që garon në njërën prej ligave suedeze. Si quhet klubi futbollistik?

FK BESA

**Klubi futbollistik më i njohur i shqiptarëve në Skåne quhet "Besa"**
Klubi është formuar para disa viteve në qytetin Landskrona. Klubi ka udhëheqje shqiptare ndërsa futbollistët garojnë në ligën e gjashtë të Suedisë.

42. Cilët kompozitorë më të njohur shqiptarë njihni?

**Kompozitorë të njohur shqiptarë janë:**
**Çesk Zadeja, Tish Daija, Lorenc Antoni, Rauf Dhomi, Gjergj Kaqinari, Shime Deshpalli, Zeqirja Ballata, Akil Koci, Pranvera Badivuku, Naim Gjoshi,** etj.

43. Kush e botoi fjalorin e parë suedisht shqip në Suedi?




Fjalori suedisht- shqip

**Fjalorin e parë Suedisht – shqip e ka përpiluar Sadulla Zendeli – Daja.**

Fjalori u botua në vitin 1994 dhe përfshin rreth 28500 fjalë.

44. Tashmë është në moshë por në muzikën shqiptare ka mbetur përgjithmonë e re dhe e dashur. Kjo është...?




Vaçe Zela

**Kjo është Vaçe Zela.**
Vaçe Zela u lind në Lushnjë në vitin 1939. Ka kënduar në festivalet më të njohura shqiptare. Është shumë e pëlqyer dhe e dashur për publikun sidomos me këngët: "Djaloshi dhe shiu", E dua vendin tim", "Lemza" , "Nënave shqiptare" etj. Është shpallur "Artiste e Popullit" dhe nderuar me çmimin "Nderi i Kombit".

45. Kush është autor i përmendores së Skënderbeut që ndodhet në qendër të Prishtinës?



**Autor i përmendorës së Gjergj Kastriotit në Prishtinë është Janaq Paço.**
Permendorja e Skënderbeut u vendos në Prishtinë në vitin 2005.

Përmendorja e Skënderbeut në Prishtinë

46. Në Kosovë, për krijuesit më të mirë në pikturë çdo vit ndahet një çmim që lidhet me emrin dhe veprën e piktorit më të njohur kosovar. Si quhet ky piktor?



Muslim Mulliqi

**Çmimi mban emrin e piktorit të njohur kosovar Muslim Mulliqi**
U lind më 1934. Ishte profesor i pikturës në Fakultetin e artit në Prishtinë. Vdiq në vitin 1998.

47. Informacione historiko-kulturore për të kaluarën tonë marrim edhe nga Muzetë e vendlindjes. Gjeni emrat e disa Muzeve tona?

**Muzetë më të njohura shqiptare janë:**
**Muzeu Arkeologjik, Muzeu i Artit Mesjetar Shqiptar, Muzeu kombëtar i Arsimit që ndodhen në Tiranë; Muzeu Gjergj Kastrioti në Krujë, Muzeu i Pavarësisë në Vlorë; Muzeu i Kristaleve në Mitrovicë, Muzeu i Kosovës në Prishtinë, Muzeu i Lidhjes së Prizrenit në Prizren, Memoriali i Jasharajve** etj.

48. Cilat institucione të rëndësishme kulturore do të veçoje në Kosovë?

**Si institucione të rëndësishme kulturore në Kosovë do të veçoja:**
**Teatrin Kombëtar, Institutin Albanologjik, Akademinë e Shkencave dhe Arteve, Bibliotekën Kombëtare, Radio-Televizionin e Kosovës, Universitetin e Kosovës, Kosova-filmin** etj. **te gjitha me seli në Prishtinë.**

49. Si quhet filmi i parë shqiptar?




Filmi i parë "Tana

**Filmi i parë shqiptar i metrazhit të gjatë është filmi "Tana" i realizuar në vitin 1958 nga Kinostudio "Shqipëria e Re".**
Temë e filmit është jeta me hallet e saj pas Luftë së dytë në një fshat shqiptar. Regjisor i filmit ishte Kristaq Dhamo kurse skenarist Fatmir Gjata.

50. Cilat Radio-televizione transmetojnë sot në Kosovë?

**Në Kosovë, përveç RTK – si televizion publik, ekzistojnë edhe disa qendra televizive të njohura që disponojnë licencë kombëtare si bie fjala: Radiotelevizioni 21 dhe Kohavizioni.**
Sot në Kosovë veprojnë edhe shumë qendra lokale televizive.